# Letër Mbështetëse

Shërbimi Sprovues i Republikës së Kosovës është institucion shtetëror i cili funksionon në kuadër të Ministrisë së Drejtësisë.

Misioni i Shërbimit Sprovues të Republikës së Kosovës është, që në bazë të ligjeve ta bëjë zëvendësimin e dënimit me burg në masa alternative, që janë më humane e me dobi për vetë përsonin dhe shtetin.

Pra Shërbimi Sprovues i Republikës së Kosovës, merret me ekzekutimin e masave alternative, korrektimin, mbikëqyrjen, risocializimin dhe riintegrimin shoqëror të personave të dënuar me masa alternative.

Një ndër detyrat kryesore të Shërbimit Sprovues të Republikës së Kosovës, është edhe ekzekutimi i dënimit me kusht me urdhër për trajtimin e detyrueshëm rehabilitues, kryesisht rehabilitimin e detyrueshëm të personave të varur nga droga dhe alkooli.

Publikimi i këtij doracaku, ka qenë dhe është shumë i dobishëm për punën dhe ngritjen profesionale të Shërbimit Sprovues të Republikës së Kosovës.

Shërbimi Sprovues i Republikës së Kosovës tani është një realitet qe ekziston, për të punuar, funksionar dhe përmbushur misionin e tij.

METIJE ADEMI

Drejtoreshë e Përgjithshme e Shërbimit Sprovues
së Republikës së Kosovës (SHSK)



qendra mediko-psikoterapike

**LABYRINTH**

Qendra Mediko-Psikoterapike "Labyrinth" është themeluar në vitin 2002 dhe merret me trajtimin dhe parandalimin e sëmundjes së varsisë nga përdorimi i drogës.

Punon në dy sektore:.

- Sektori i Parandalimit.
- Sektori i Tretmanit.

Qendra "Labyrinth" ofron këto shërbime:

- Psikoterapi individuale, grupore dhe familjare.
- Trajtimin e përdoruesve të drogës ( detoksifikim ambulantor, psiko-farmakoterapi).
- Këshillim për prindër dhe individë tjerë të interesuar.
- Testime të shpejta për detektim të drogës.
- KTV- ( Këshillim dhe Testim Vullnetarë ) për HIV/AIDS, Hepatit B dhe C.
- Trajnime psikosociale për OJQ dhe OQ.



# Përmbajtja

# NDARJA E DROGAVE

| GRUPET | LLOJI | MËNYRA E PËRDORIMIT | ORIGJINA | GJENDJA FIZIKE | VARËSIA Fizike | VARËSIA Psikike | TOLERANCA | MBIDOZIMI | RREZIKU I ÇRREG. PSIKIKE | PËRDORIMI MJEKËSOR |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| HALUCINOGJENET | HASHISHI | TYMOSJE+GËLLTITJE+ÇAJ | NATYRALE | NGURTË& RRESHIR | S'KA | LEHTE | ★ | S'KA | ★ | ✓ |
| | MARIHUANA | TYMOSJE+ÇAJ | NATYRALE | LULE&GJETHE | S'KA | LEHTE | ★ | S'KA | ★ | |
| | LSD-a | ORALE&LËKURES | SINTETIKE | E LËNGËT | S'KA | LEHTE | ★ | S'KA | ★ ★ ★ | |
| | KËRPUDHAT (PSILOCIBIN) | GËLLTITEN&ÇAJ | NATYRALE | NATYRALE | S'KA | LEHTE | ★ | S'KA | ★ ★ | |
| STIMULANTET | KOKAINA | HUNDË& SHIRINGË | NATYRALE | PLUHUR& KRISTAL | LEHTE | MESME | ★ ★ | ★ ★ ★ | ★ | ✓ |
| | AMFETAMINA | ORALE+SHIRINGË &HUNDE | SINTETIKE | TBL+ PLUHUR+ KRISTAL | LEHTE | LEHTE | ★ ★ | ★ ★ | ★ ★ | ✓ |
| | METAMFETAMINA | ORALE+SHIRINGË &HUNDE | SINTETIKE | TBL+ PLUHUR+ KRISTAL | MESME | MESME | ★ ★ ★ | ★ ★ ★ | ★ ★ ★ | |
| | EKSTAZI (MDMA) | ORALE | SINTETIKE | TBL | LEHTE | LEHTE | ★ | ★ | ★ | |
| DEPRESANTET | OPIUMI | HUNDË | NATYRALE | NGURTË | E MADHE | E MADHE | ★ ★ ★ | ★ ★ | ★ | |
| | MORFINA | SHIRINGË | GJYSMË-NATYRALE | LËNGËT& PLUHUR | E MADHE | E MADHE | ★ ★ ★ | ★ ★ ★ | ★ | ✓ |
| | HEROINA | INHALIM | GJYSMË-NATYRALE | PLUHUR | E MADHE | E MADHE | ★★★★★ | ★★★★★ | ★ ★ | |
| | METADONI | ORALE | SINTETIKE | LËNGËT& TBL | E MESME | E MESME | ★ ★ | ★ ★ | | ✓ |

# DROGAT, NDARJA SIPAS EFEKTEVE

Drogat janë substanca kimike dhe natyrale të cilat shkaktojnë ndryshime fizike dhe psikologjike. Njerëzit i përdorin ato për të ndryshuar formën e të menduarit, të ndijimit dhe sjelljen. Në bazë të efektit që shkaktojnë në organizëm, drogat ndahen në tri kategori: drogat depresante, stimulante dhe halucinogjene.

**Drogat Stimulante:** efekti i drogave stimulante është ngritja e aktivitietit të sistemit nervor e cila pason me rritje të përkohshme të vetëdijes dhe vigjilencës. Ky efekt varet nga lloji i stimulantëve. Në përgjithësi shkaktojnë ngritje të energjisë fizike, eufori të vrullshme dhe ndjenjë të mirëqenies. Kjo kategori e drogave përfshin amfetaminën, kokainën, ekstazinë etj.

**Drogat Halucinogjene:** drogat halucinogjene janë substanca që ndryshojnë perceptimet e personit ndaj realitetit. Shkaktojnë halucinacione apo shtrembërime ndijore.
Përdoruesit mund të shohin, dëgjojnë, prekin gjëra që në realitet nuk ekzistojnë. Kjo kategori e drogave përfshin: LSD, kërpudhat psylocibin, kanabisin etj

**Drogat depresante: janë** substanca që ulin aktivitetin e sistemit nervor. Kanë veprim qetësues në organizëm. Ndikojnë në uljen e funksioneve të organeve, lirimin e stresit dhe gjithashtu zbutjen e ankthit . Kjo kategori e drogave përfshinë opiatet siç janë: heroina, morfina etj.

**Drogat përkundër dhënies së efekteve pozitive të përkohshme ato njëkohësisht shkaktojnë një varg efektesh anësore të natyrës fizike dhe psikologjike të cilat personi do ti vuaj për një kohë të gjatë.**

## Varësia fizike dhe psikologjike

**Varësia fizike:** nënkupton ndryshimet fiziologjike që ndodhin në organizëm si rezultat i marrjes së rregullt të drogave, si rrjedhojë organizmi mësohet me prezencën e drogës dhe ndërprerja e menjëhershme e saj shkakton sindromën e tërheqjes. Kjo sindromë karakterizohet me simptome, të cilat varen nga lloji i drogës. Simptomat tipike të tërheqjes përfshin nauzen, të vjellurit, tahikardinë, ankthe e depresion, kokëdhimbje e dhimbje trupore, pagjumësi, lëkundje të tensionit të gjakut dhe halucinacione të lehta.
**Varësia psikologjike:** nënkupton sjellje kompulsive apo shprehi e përdorimit të drogave për ta përmbushur nevojën psikologjike.
Përdorimi i shpeshtë i drogave shkakton tolerancën. Organizmi më nuk reagon ndaj dozave fillestare. Duhet rritur dozat e drogës për tu arritur efekti i mëparshëm.

# KANABISI

## Përshkrimi

Kanabisi është bimë gjethore. Rritet në të gjitha viset tropikale të botës. Mund të kultivohet në fusha të hapura dhe në kushte artificiale (sera). Bima e kanabisit mund të rritet me gjatësi mbi 2 metra.

Ekzistojnë tre lloje të bimës kanabis: kanabis sativa, kanabis indica dhe kanabis ruderalis.

**Marihuana, hashashi dhe vaj hashashi janë produkte të bimës kanabis sativa.**



• **Mariuhana:** është formë e përdorimit të kanabisit. Lulet dhe gjethet e kanabisit thahen në ambient të errët dhe pa lagështi, pastaj grimcohen dhe mbështjellën në formë cigare. Kjo formë cigare quhet „gjoint", që e karakterizon cigaren marihuanë.
Marihuana gjen përdorim më të shpeshtë nga ana e përdoruesve sepse shkakton efekte më të dëshiruara se sa dy format tjera.



• **Hashishi:** përfitohet nga përpunimi i fletëve dhe luleve të kanabisit. Përmes procesit të thjeshtë kimik, ku nga lulja e kanabisit nxirret ekstrakti në formë rrëshire, në gjendje të ngurtë, me ngjyrë kafe të errët kah e zeza. Ky ekstrakt imtësohet dhe përzihet me cigare, e cila pastaj tymoset.



• **Vaj Hashash:** është në formë të lëngut të dendur, me ngjyrë kafe të errët. Cigarja zhytet në vaj hashish, thahet dhe tymoset.
Të tri format e përdorimit japin përafërsisht efekte të njëjta mirëpo koncentrimi i substancës psikoaktive THC është 5 herë më e madhe tek hashashi dhe vaj hashashi se tek marihuana.

## Historiku i Kanabisit



Kanabisi njihet 500 vite para erës sonë. Gjatë historikut bima e kanabisit është përdorur për qëllime industriale, religjioze, mjekësore. Fillimisht nga kanabisi ishin përfituar mëlmesa për ushqim. Dihet se nga përpunimi i fibrës së kanabisit është nxjerrë konopi, rroba, rrjeta për peshkim, kurse nga farat është përfituar vaji për mbushjen e fenerëve për ndriçim. Paganët besonin se kanabisi ka fuqi hyjnore andaj e përdornin gjatë kryerjes së disa riteve pagane. Përdorimi mjekësor i kanabisit ka ardhur në shprehje gjatë kryerjes së ndërhyrjeve kirurgjike. Në mesjetë kanabisi zë të përhapet në Evropë, përmes tregtisë nga- -Kina dhe më pastaj në Amerikë

Në shekullin e kaluar ka pasur një përhapje të dukshme të kanabisit në Evropë dhe Amerikë.

Shumë shënime dhe tregime mbesin në nivel të anekdotave lidhur me historinë e kanabisit.

Mendohet që edhe përralla ,,Llamba e Alaudinit,, ka ardhur si rrjedhojë e përdorimit të kanabisit, e cila kishte dhënë efektin e halucinacioneve dhe rritjes së fantazisë. Po ashtu ekziston rrëfimi se në Trevat Ballkanike kanabisi ishte përdorur si preparat qetësues tek fëmijët, që ballafaqoheshin me shqetësime të ndryshme. Këtyre fëmijëve ju është dhënë një lloj çaji, që supozohet të ishte kanabis. Përkundër rrëfimeve të shumta kanabisi nuk është përdorur në regjionin Ballkanik deri në fund të shekullit të kaluar.

Bima kanabis sativa në regjionin e Ballkanit është kultivuar për qëllime industriale gjegjësisht për përpunimin e tekstilit dhe konopit.

Në Kosovë, në periudhën e pas luftës, pas vitit 2000 është përhapur në masë të madhe si dhe janë gjetur fusha të mbjellura me kanabis, të cilat janë shfrytëzuar për kontrabandim.

Kualiteti i kanabisit varet nga koncentrimi i substancës psikoaktive THC në lulet dhe fletët e kanabisit. Ky koncentrim varet nga kushtet klimatike dhe përmbajtja e dheut.

Supozohet se kanabisi i rritur në Kosovë ka përmbajtje të vogël të THC ,ndërkaq kanabisi i rritur ne jug të Shqipërisë, i njohur si "Albanika" cilësohet si kanabis kualitativ.

Në viset shqiptare deri më tani nuk është gjetur kultivimi i kanabisit në kushte artificiale, gjegjësisht sera.

## Përberja Kimike

Përbërësit aktiv të kanabisit quhen kanabinole. Ekzistojnë disa lloje kanabinolesh që sintetizohen nga bima e kanabisit si: tetrahidrokanabinol(THC), kanabinol, kanabidiol, acid kanabinolicid dhe kanabinokromere.

**THC (TetraHidroCanabinol)është përgjegjës kryesor që shkakton efektet psikoaktive të kanabisit.**

## Përdorimi Mjekësor

Gjatë historikut te vet kanabisi është përdorur si ilaç për shërimin e malaries, konsti-pacionit (kapsllëkut), dhimbjeve reumatike dhe hutesës. Po ashtu kombinimi i hashishit me alkool është përdorur si preparat anestetik (largimin e dhimbjeve), gjatë ndër - hyrjeve kirurgjike.



Të dhënat shkencore mbi përdorimin mjekësor të kanabisit janë kontraverse.

Në SHBA kanabisi edhe pse është në listën e parë të drogave të ndaluara, megjithatë ka filluar të përdoret si ilaç mjekësor qe njihet si Marinol.
Marinoli është formë e sintetizuar e kanabisit. Efekti i tij është shtimi i oreksit dhe largimi i nauzës dhe vjelljes, që në mënyrë indirekte përmirëson imunitetin ose gjendjen e përgjithshme të organizmit. Marinoli mund të përshkruhet nga ana e mjekut për personat e infektuar me virusin HIV/AIDS, nga sëmundjet kancerogjene si dhe për çrregullimet e të ngrënit që karakterizohen me humbje të madhe në peshë.
**Ky ilaç merret në formë të tabletave përmes rrugës orale.**

Mariuhana është produkt i kanabisit, e cila përmban me qindra përbërës kimik, që ndoshta disa prej tyre mund te jenë të dobishëm për shëndetin e njeriut. Këto supozime ende janë të pa vërtetuara. Kanabisi nuk ka përdorim të gjerë mjekësor.

## Potencial për Varësi

Përdorimi i kanabisit për një kohë të gjatë mund të shkaktoj shprehi psikologjike tek disa përdorues, të cilët ballafaqohen me vështirësi për ta ndërprerë.
Studimet kanë treguar se 5-10% të atyre që provojnë kanabisin mund të shëndërrohen në përdorues te përditshëm të tij. Shumica e tyre heqin dorë nga përdorimi i kanabisit kah mosha 30 vjeçare, kurse disa mbeten përdorues te përditshëm deri pas moshës 40 vjeçare.
Shumica e tyre nuk përjetojnë shenja të varësisë fizike. Simptomet e lehta deri tek ato të mesme të tërheqjes paraqiten pas një jave të ndërprerjes dhe mund të zgjasin deri në gjashtë javë. Megjithatë nuk janë simptome dramatike.

## Doza

Efekti i kanabisit varet nga lloji dhe koncentrimi i THC-s. Disa lloje janë të njohura si „ **one-hit-shit**,, - mjafton një mbushje e mushkërive për të arrit efektin e plotë, përderisa disa lloje tjera kërkojnë disa thithje për të arritur efektin e njejtë.
Efekti i kanabisit varet nga struktura psikologjike, gjendja emocionale e personit dhe rrethanat në momentin e përdorimit të tij.

## Problemet Shëndetësore

Përdorimi i rregullt i kanabisit mund të shkakton vështirësi funksionale në sistemin e frymëmarrjes, kollitje, rritje e infeksioneve në mushkëri dhe fyt etj.

Përdorimi për një kohë të gjatë i kanabisit dhe marrja me doza të larta mendohet se jep efekte kancerogjene. Megjithatë këto supozime janë të pa vërtetuara.

## Mbidozimi

Nuk ka prova ose publikime për vdekje nga mbidozimi me kanabis. Një numër i vogël i përdoruesve raportojnë për alergji serioze nga përdorimi i kanabisit. Këto alergji manifestohen me reaksione të papritura dhe iritime në sistemin e frymëmarrjes.

## Sëmundjet e Zemrës

Kanabisi mund të shkaktoj çrregullime në ritmin e zemrës. Më të rrezikuar janë ata përdorues që vuajnë nga sëmundjet e zemrës dhe personat e moshës së shtyer. Është vërtetuar se vdekjet nga kanabisi janë shumë të rralla.

## Sëmundjet Mendore

Disa studime kanë treguar se përdorimi i kanabisit mund t'i nxisë neurozat. Më të rrezikuar janë personat që kanë predispozita për çrregullime të caktuara mendore.

Mirëpo studimet tjera kanë treguar se përdorimi i kanabisit nuk shkakton çrregullime mendore tek individët me stabilitet mendor.

## Aspekti Ligjor

Kanabisi edhe pse konsiderohet si drogë e lehtë, megjithatë në të gjitha vendet e botës është drogë ilegale. Në dekadën e fundit të shekullit të kaluar është bërë një lëvizje e madhe botërore për legalizimin e Marihuanës / Kanabisit.

Mirëpo viteve të fundit, gjithnjë e më shumë, legjislacionet pozitive shprehen fuqishëm kundër legalizimit të kanabisit.

Përkrahësit e prohibicionit të kanabisit mbështeten në të dhënat statistikore dhe praktikat, se personat e varur nga droga, kryesisht kanë filluar me përdorimin e kanabisit.

Ky konstatim është nxjerr nga hulumtimet dhe eksperimentet, që janë bërë në nivel botëror.

**Disa shtete kanë bërë hapin e gjysmëlegalizimit të Marihuanës.**

Kjo lëvizje njihet si dekriminalizim. Holanda është vendi i parë që ka bërë dekriminalizimin e kanabisit dhe atë vetëm në vende të caktuara gjegjësisht në „Coffe Shop" kurse përdorimi i tij jashtë këtyre vendeve është i ndaluar.
Në disa vende të Evropës dhe Amerikës është lejuar prodhimi dhe kultivimi i kanabisit për qëllime industriale dhe mjekësore.
Në Kosovë përdorimi, kultivimi dhe shitja e kanabisit është e ndaluar.

## Lista e Efekteve të Kanabisit

Kanabisi shkakton efekte më të lehta krahasuar me substancat tjera psikoaktiverekreative. Kryesisht nën ndikimin e kanabisit, njerëzit shfaqin sjellje normale dhe funksionojnë normalisht në aktivitetet e përditshme.

### Efektet Pozitive:

- Disponim i shtuar, eufori (gjendje emocionale që lidhet me përjetim të intensitetit të shtuar të kënaqësisë).
- Të qeshura edhe pa ndonjë arsye,
- Relaksim, ulje e stresit,
- Të menduar kreativ, filozofik ose i thellë, idetë rrjedhin lehtë,
- Rritet ndjeshmëria për muzikën një lidhje me e thellë ndaj saj,
- Ndjeshmëri e rritur e shqisës së nuhaturit,
- Ndryshim në përjetimet trupore, me rritje të lidhshmërisë mëndje trup,
- Zvoglim i dhimbjeve (kokëdhembjes, dhimbjes së barkut etj.),
- Apetit i shtuar për të ngrënë dhe për të pirë,
- Aktivitetet e përditshme janë më pak të mërzitshme nën ndikimin e kanabisit.

### Efektet Neutrale:

- Ndryshime të përgjithshme të vetëdijes (sikurse te shumica e substancave psikoaktive)
- Ngadalësim në të folur dhe lëvizje,
- Mprehtësi e shtuar ndaj ngjyrave dhe dritës,

- Molisje, kllapi, përgjumje,
- Pamundësi për te fjetur (flejnë shumë pak)
- Skuqje e syve,
- Tharje e gojës, ngjitje dhe shtangim i saj,
- Probleme me kujtesë. Vështërësi për ti kujtuar detajet e ngjarjeve,
- Paturpësi dhe arrogancë,
- Shtangim ose mpirje në nofull dhe fytyrë. Mpirja është më pak e zakonshme,
- Fluks mendimesh në të njëjtën kohë,
- Humbje e sensit për kohën. Koha ecën shumë shpejtë ose shumë ngadalë.

## Efektet Negative:

- Nauzea (ndjenja e vjelljes), sidomos kur kanabisi kombinohet me alkool ose me disa substanca farmaceutike dhe psikoaktive,
- Kollitje, probleme në frymëmarrje, astma,
- Problemet në kujtesën afatshkurtër vijnë në shprehje gjatë efektit dhe përdorimit të shpeshtë të kanabisit,
- Ritëm i shpejtuar i zemrës, agjitacion ose ndjenjë e të qenurit në tension,
- Ankthiozitet i shtuar (frikë dhe tension),
- Sulmet e panikut ndodhin si rezultat i përdorimit të dozave të larta. Këto sulme më të shprehura janë tek personat me ndjeshmëri të lartë emocionale,
- Marramëndje dhe konfuzion,
- Molisje, humbje e ekuilibrit, sidomos tek marrja e dozave të larta,
- Mendime të shtuara paranoike,
- Varësia psikologjike mund te vij edhe nga kanabisi, megjithëse është e formës së lehtë,
- Mund te keqësoj ose acaroj çrregullimet mendore ekzistuese.

Ndërprerja e menjëhershme e përdorimit të kanabisit mund të shkakton simptomet e tërheqjes prej shkallës së lehtë kah ajo e mesme. Simptomet e tilla mund të paraqiten 1 deri në 6-shtë javë pas ndërprerjes së përdorimit të kanabisit.

Simptomet e tërheqjes manifestohen me ankth, anhedoni (ulje e përjetimit të kënaqëisë), kokëdhëmbje, shqetësim të përgjithshëm ose parehati, vështirësi për të fjetur, humbje ose zvogëlim i dëshirës për të ngrënë, ndjenjë e lodhjes dhe pasivitetit, monotoni e madhe dhe dëshirë për të përdorur përsëri marihuanë.

Intensiteti i këtyre simptomeve varet nga doza, shpeshtësia, kohëzgjatja e përdorimit të kanabisit dhe nga struktura psikologjike e personalitetit të përdoruesit.

# LSD (Lysergic Acid Diethylamide)



## Përshkrimi

LSD është njëra ndër substancat psikodelike ose halucinogjene. Mund të gjendet në forma të ndryshme. Më së shumti gjendet në formë të letrës si thithëse (letër e dekoruar me pamje artistike). Kjo letër thithëse zhytet në lëngun tretës të LSD dhe thahet për përdorim.

Gjendja e zakonshme e LSD-së është e lëngët por mund të gjendet dhe në formë të pluhurit, tabletave, tabakëve xhelatinë në forma të ndryshme.

LSD përdoret përmes rrugës orale dhe poreve të lëkurës. Përdorimi i LSD-së përmes letrës thithëse është më i shpeshtë sepse është më lehtë për t'u prodhuar dhe fshehur nga policia. Kjo letër mundëson thithjen edhe të substancave të tjera shtesë.

## Historiku

LSD së pari është sintetizuar në vitin 1939 ndërsa efekti i saj psikoaktiv është zbuluar në vitin 1943. Popullariteti i LSD-së rritet me Lëvizjen Hipike në vitet e 60 – ta. Në vitin 1967 bëhet drogë ilegale dhe që nga ajo kohë gjetja e saj për përdorim ka qenë e mundur vetëm në tregun e zi.

Në këtë kohë LSD përhapet edhe në Evropë, ndërkaq popullariteti i saj riaktualizohet në vitet e 90-ta.

LSD në Kosovë ka filluar të përhapet rreth viteve 2003-2004.



## Aspekti Ligjor

LSD është ilegale në të gjitha vendet e botës. Gjendet e radhitur ne listën e parë të substancave psikotrope.

## Përbërja Kimike

**LSD (Lysergic acid diethylamide)** është një substancë kimike, sintetike. Nxirret nga Ergo alkaloidet të cilat janë prodhuar nga Ergo kërpudhat që zhvillohen në thekër.

## Potenciali për Varësi

LSD nuk shkakton varësi fizike dhe as simptome të tërheqjes tek shumica e përdoruësve megjithatë nëse përdoret për një kohë të gjatë dhe me sasi të mëdha mund të shkaktoj shprehi psikologjike.

Përdorimi i shpeshtë i LSD-së shkakton tolerancën. Nëse përdoret dy apo më shumë ditë radhazi mund të shkaktoj tolerancë që nënkupton se përdoruesi duhet shtuar dozen e përdorimit për të arritur efektin e mëparshëm.

## Dëmtimet Shëndetësore

Përdoruesit e LSD-së ballafaqohen me vështirësi gjatë kryerjes së aktiviteteve të përditshme.

LSD është e njohur në nxitjen çrregullimeve mendore dhe problemeve psikologjike. Më të rrezikuar janë ata përdorues që kanë predispozita trashëguese për çrregullime mendore. Tek përdoruesit e paekuilibruar në aspektin mendor, përdorimi vetëm njëherë i LSD-së mund të shkaktoj epizode psikotike dhe psikoza të përjetshme.



## Lista e Efekteve të LSD

### Efektet Pozitive:

- Ngrit energjinë (stimulon sistemin nërvor),
- Ngrit asociacionet dhe të menduarit krijues,
- Ngrit disponimin,
- Rrit vetëdijen dhe ndjeshmërinë ndaj muzikës,
- Ngrit ndjeshmërinë e shqisave (të urisë, etjes dhe nuhatjes),
- Ndryshim i thellë i përjetimeve shpirtërore.

## Efektet Neutrale

- Ndryshime të përgjithshme të vetëdijes (sikurse shumica e substancave psikoaktive),
- Zgjerim të bebëzave të syrit,
- Vështirësi për ta përqëndruar vëmendjen,
- Rrit tajimin e pështymës (shton kollitjen tek disa njerëz),
- Përjetime të pazakonta trupore, që manifestohen me skuqje në fytyrë, të dridhura, lëvizje me hope),
- Të menduar dhe të folur të pazakontë,
- Ndryshime në perceptimin e kohës,
- Ndërrim i menjëhershëm i emocioneve (gëzim me të qeshura, marramendje, ankth, zemërim, kënaqësi , iritim etj.)
- Ngritje e lehtë e temperaturës trupore,
- Rritje e lehtë e të rrahurave të zemrës

## Efektet Negative

- Ankth,
- Megalomania (deluzion i madhështisë),
- Paranoja (mos besim ekstrem ndaj të tjerëve),
- Frikë dhe panik,
- Ndjeshmëri dhe përqendrim i shtuar i vëmendjes ndaj muzikës dhe zhurmës,
- Marramendje ,konfuzion,
- Nauzea (ndjenja e vjelljes),
- Tendosje, shtrëngim në nofull,
- Djersitje e shtuar,
- Përjetime të padëshiruara dhe të papërballueshme – ,,Trip i keq``
- Flashback (rikthim i efektit të LSD-së pas një kohe të ndërprerjes së përdorimit).



# KËRPUDHAT PSYLOCIBIN

## Përshkrimi

Ekzistojnë qindra lloje të psylocibinit apo kërpudhave magjike. Efekti i gëlltitjes së tyre i ngjan efektit të shkurtër të 'tipit' të LSD (shprehje e përjetimeve nën ndikimin e drogës), i cili shkakton ndryshime të theksuara fizike dhe perceptuale. Gati të gjitha kërpudhat që përmbajnë psylocibin janë të vogla dhe lehtë mund të përzihen me kërpudhat tjera helmuese. Karakteristikë dalluse e kërpudhave që përmbajnë psylocibin është se ato mavijosen ose nxihen kur preken me dorë.

**Kërpudhat psylocibin rriten më së shumti në SHBA dhe kultivohen për qëllime rekreative.**

## Historiku i Kërpudhave

**Kërpudhat Psylocibin** janë përdorur qindra vite më parë nga ana e Amerikanëve Vendas në Amerikën Qëndrore dhe Jugore. Shënimet e para në Evropë datojnë nga shekulli i 16, të shkruara nga një prift spanjoll, i cili ka shkruar për Astekët (grup etnik në Meksikë), të cilët kanë përdorur kërpudha psylocibin dhe pejote. Pejotet janë një lloj kaktusi, të cilat përmbajnë psylocibin dhe kanë veprim të ngjashëm me kërpudhat Psylocibin.

**Psylocibini, përbërësi aktiv i kërpudhave, është izoluar në vitet e 60-ta dhe është përdorur për qëllime rekreative. Në vitin 1968 kërpudhat psylocibin bëhen ilegale në SHBA dhe më vonë në të gjitha shtetet.**



## Përbërja Kimike



Efekti kryesor i kërpudhave vjen nga përbërja e alkaloidëve të ndryshme aktive si psylocibin, psylocin etj.

**Psilocibini është komponent më i qëndrueshëm sesa psylocini. Pas gëlltitjes psylocibini shëndërrohet në psylocin.**

## Potenciali për Varësi

Përdorimi i kërpudhave nuk shkakton varësi fizike e as psikologjike. Shumica e përdoruesve tregojnë se pas një kohe të përdorimit të kërpudhave ulet dëshira për të përdorur përsëri. Zakonisht njerëzit i përdorin kërpudhat psylocibin për qëllime rekreative,

Përdorimi i kërpudhave psylocibin mund të shkaktoj tolerancën e shkallës së lehtë.

## Problemet Shëndetësore

Më të rrezikuar janë ata përdorues që kanë predispozita trashëguese për çrregullime mëndore sepse psylocibini i nxitë çrregullimet psikologjike latente ose ekzistuese.

## Lista e efekteve të Kërpudhave Psylocibin:

### Efektet Pozitive:

- Disponim i shtuar, euforia,
- Të qeshura nën hundë,
- Të menduar të thellë krijues ,filozofik – idetë rrjedhin lehtë,
- Aktivitetet e përditshme bëhen më tërheqëse dhe më interesante nën ndikimin e kërpudhave psylocibin,
- Ndjeshmëri e madhe,
- Ndryshim i përjetimeve shpirtërore,
- Habi e madhe,
- Ndjenjë paradoksale e gjëndjes normale,
- Vigjilencë e shtuar,
- Ulje e episodeve të kokëdhembjes.



### Efektet Neutrale:

- Ndjeshmëri e lartë emocionale,
- Ndryshime të përgjithshme të vetëdijes (sikurse te shumica e substancave psikoaktive)
- Ndryshim në perceptimin e kohës. Koha duket se kalon shumë ngadalë (minutat duken orë),

- Ndjeshmëri ndaj dritës, xixëlluesit dhe ylberi duken për rreth pikës së vogël të dritës.
- Pamje me sy mbyllur (sidomos te dozat e mesme ose të larta)
- Pagjumësi, letergji,
- Zgjërim i bebëzave të syrit,
- Ushtimë në kokë.

Efektet Negative:

- Përjetim i frikës me intensitet të lartë,
- Kokëdhembje si pasojë e shuarjes së efektit,
- Nauzea, gazra dhe iritim në traktin e tretjes dhe të zorrëve veçanërisht kur kërpudhat hahen pa u përgatitur (të gjalla),
- Ankth i lehtë deri të ai i shkallës më të rëndë,
- Marramendje, konfuzion,
- Alivanosje (në rast të uljes së tensionit të gjakut),
- Shkëputje e funksionit të kujtesës (ulë aftësinë për të kryer detyrat, të cilat kërkojnë kujtesë dhe vëmendje të vazhdueshme).

# KOKAINA

## Përshkrimi

Produkti i pastër i kokainës gjendet në formë të pluhurit të trashë më ngjyrë të bardhë, e ngjashme me kripën. Ngjyra e kokainës varet nga përzierja e saj me substanca tjera, si me sodë bikarbone, stimulantë etj.

**Kokaina gjendet në tri forma :**



• **Sulfat-Kokaina:** në një vaskë më ujë të përzier me acid sulfurik dhe tretës aromatik vendosen gjethet e bimës Koka. Gjethet e copëtuara dhe të zbutura ndrydhen duke formuar një masë në formë qulli e quajtur Sulfat Kokain.



• **Freebase:** është forma bazë e kokainës, e kundërt me kokainën në formë kripe.
Freebase kokaina nuk është e tretëshme në ujë dhe është e papërshtatshme për injektum. Freebase është mënyrë e përgatitjes përmes procesit të djegies me eter të kokainës në formë pluhuri ku nga baza e saj lirohen substancat psikoaktive të cilat thithen përmes tymosjes. Është formë më e shpeshtë e përdorimit sepse absorbohet shpejtë në gjak dhe për disa sekonda vepron në tru.



• **Crack -Kokaina:** është formë e ngurtë e kokainës. Mban emrin "crack" për shkak të tingullit që liron gjatë shtypjes së gurëve të vegjël.
Crack formohet me përzierjen e kokainës me sodën bikarbon dhe me sasi të vogla të ujit. Gjatë nxehjës së kësaj përzierje formohen gurët e vegjël të crack kokainës. Crack përmban 75 % të kokainës. Mund të përdoret përmes nuhatjes dhe tymosjes.



## Historiku



Bima e kokës është përdorur mijëra vite më parë nga ana e Inkëve, fis në Amerikën Jugore. Ata kanë kultivuar bimën e kokës ku e kanë përdorur për përtypje dhe gjatë kryerjes së disa ritualeve fetare. Gjatë përtypjes nga gjethet janë liruar disa materie ushqyese dhe alkaloidi i kokainës, që ka ndikuar në shuarjen e urisë dhe uljen e ndjenjës

## Përmbajtja Kimike

Emri kimik i kokainës është Benzoylmethyl Edckogine. Kokaina ka formë të pluhurit të kristaltë me ngjyrë të bardhë, pa erë dhe me shije të hidhur.

## Problemet Shëndetësore

Kokaina që shitet në rrugë është mjaftë e papastër. Injektimi intravenoz i kokainës së papastër mund të shkaktoj vdekjen.
Përdorimi i kokainës përmes nuhatjes shkakton ngushtimin e enëve të gjakut në hundë dhe si pasojë e mos furnizimit të mjaftueshëm me oksigjen vjen deri te dëmtimi i indeve me ç'rast rritet shkalla e infeksioneve në mukozën e hundës. Po ashtu mund ta shkaktoj plasaritjen e septumit (struktura e butë, e cila ndan vrimat e hundës).
Tymosja e kokainës po ashtu shkakton dëmtime të rënda në sistemin e frymëmarrjes.
Injektimi intravenoz rrit rrezikun për marrje të infeksioneve të ndryshme si pasojë e shkëmbimit të gjilpërave midis përdoruesve të drogës.
Përdorimi i kokainës zvogëlon oreksin që përcillet me humbje në peshë.

Përdorimi i kokainës rrezikon lindjen e parakohshme të fëmijut tek gratë shtatëzëna.
Mund te përcillet te fëmija përmes ushqyerjes me gji. Kjo shkakton iritueshmëri dhe humbje të oreksit të fëmijës.

## Potenciali për Varësi

Kokaina ka potencial të lartë për të shkatuar varësi psikologjike. Mendohet se varësia fizike nuk mund të vij nga përdorimi i kokainës.

Përdorimi për një kohë të gjatë i kokainës dhe me doza të larta paraqet vështërësi shumë të mëdha për ta ndërprerë.

Përdorimi fillestar i kokainës me doza të larta shkakton tolerancën rapide. Përdoruesit duhet shtuar dozën për ta arritur efektin e mëparshëm.

## Aspekti Ligjor

Kokaina është drogë ilegale në të gjitha vendet e botës.

- Rrit vigjilencën,
- Ngrit disponimin,
- Euforia,
- Rrit performancën sportive,
- Zvoglon lodhjen,
- Pastron mendimet,
- Rrit vemendjen,
- Rrit energjinë,
- Rrit iritueshmërin,
- Insomnia (pagjumësia),
- Shqetësim trupor,

Përdorimi i kokainës me doza të larta mund të shkakton Kokainë psikozën, e cila manifestohet me gjendje depresive, iritueshmeri, frikë, paranoja, "halucinacione".
Personat nën ndikimin e kësaj psikoze shfaqin sjellje agresive dhe asociale.

## Efektet Fizike:

- Rrit të rrahurat e zemrës,
- Rrit tensionin e gjakut,
- Rrit temperaturën e trupit dhe djersitjen.
- Rrit ritmin e frymëmarrjes,
- Bën zgjërimin e bebëzave të syrit,
- Ulë oreksin dhe gjumin,
- Rritja në shkallë të lartë e tensionit të gjakut mund të shkaktoj pëlcitjen e mureve të dobëta të enëve të gjakut në tru. Mund të vie deri te gjakderdhjet në tru.

Edhe pse besohet se kokaina nuk shkakton varësi fizike, mospërdorimi i rregullt i saj paraqet shfaqien e simptomeve të theksuara të tërheqjes dhe dëshirës së madhe për të përdorur përsëri.

Simptomet e tilla janë:

- Dëshirë e parezistueshme për të përdorur përsëri kokain,
- Uri e madhe,
- Iritueshmëri,
- Apati,
- Depresion,
- Paranoja,
- Ide për vetvrasje,
- Humbje e dëshires seksuale,
- Çrregullime të gjumit (nuk flejn fare ose flejn shumë),
- Marramendje,
- Dridhje,
- Ndjenjë e të ftohtit,

Simptomet e tërheqjes nga kokaina nuk janë të fuqishme krahasuar me opiatet, megjithatë përdoruesit ballafaqohen me mjaft pakënaqësi. Përdoruesit shpesh marrin kokainë për t'i zvogluar këto simptome, e cila mund të shndërrohet në shprehi, varësi psikologjike.

Simptomet e Mbidozimit:

Marrja e kokainës me doza të larta shkakton mbidozimin, i cili manifestohet me agjitacion, armiqësi, halucinacione, konvulzione(ngërçe), hipertemi (rritje e temperaturës trupore), sulme në zemër deri në vdekje të mundshme.

**Më të rrezikuar për vdekje janë ata përdorues që kanë probleme me zemër dhe tension të lartë të gjakut.**



# AMFETAMINA

## Përshkrimi

Amfetamina është emër që i dedikohet grupit të stimulantëve sintetik, që kanë përmbajtje të ngjashme me adrenalinën. Adrenalina është hormon që ndikon në rritjen e funksionit të organeve në organizëm.

**Ekzistojnë tri tipe të amfetaminës:**

1. **'Speed' - Amphetamin sulfate** (e njohur me emrin Benzedrine),
2. **Dextroamphetamine (Dexedrine)** dhe
3. **Methamphetamine (Methedrine)**

Amfetamina e pastër është në formë kristali. Mund të gjendet edhe në formë të pluhurit të trashë me ngjyrë të bardhë kah e verdha dhe në gjendje të lëngët. Forma e Amfetaminës me veprim më të fortë është met-amfetamina e lëngët, e cila injektohet në mënyrë intravenoze. Amfetamina zakonisht gjendet në formë të tabletave dhe kapsulave. Kjo drogë mund të merret përmes nuhatjes, tymosjes, injektimit intravenoz dhe përmes rrugës orale.



## Historiku



Amfetamina për herë parë është sintetizuar nga kimisti gjerman Ledeleano në vitin 1887. Amfetamina fillimisht është njohur si Benzedrine, ilaç që përshkruhej për trajtimin e kongjestionit, narkolepsisë (gjumë i shtuar gjatë ditës) dhe çrregullimit të vëmëndjes dhe hiperaktivitetit.

**Gjatë Luftës së Dytë Botërore miliona tableta Amfetamin u janë shpërndar ushtarëve, që të rrinin zgjuar dhe vigjilent.**

## Ndikimi

Pas përdorimit të Amfetaminës fillojnë gudulisjet në stomak, me vërsulje përpara. Rritet vigjilenca dhe përqëndrimi i vëmendjes. Më pas fillon kërcitja e dhëmbëve dhe shtrëngimi i nofullës.

Përdorimi i amfetaminës për një kohë të gjatë shkakton dërmimin e dhëmbë--ve, pasi përdoruesit vazhdimisht i brejnë dhëmbët.

Nën ndikimin e Amfetaminës përdoruesit ndihen shpirtërisht të lumtur dhe të sigurtë. Ju shtohet dëshira për të folur me të tjerët. Flasin pandërprerë dhe pa kuptim.

## Aspekti Ligjor

Amfetamina hynë në listën e dytë të substancave psikotrope. Ka përdorim mjekësor të kontrolluar.

## Simptomet e Tërheqjes

Amfetamina ka potenciale për të shkaktuar tolerancë. Ndërprerja e menjëhershme e përdorimit të Amfetaminës shakton paraqitjen e simptomeve të tërheqjes, të cilat manifestohen me lodhje të madhe, çrregullim të gjumit, iritueshmëri, uri e madhe dhe depresion prej shkallës së mesme kah e rënda. Ky depresion varet nga kohëzgjatja, shpeshtësia dhe mënyra e përdorimit të Amfetaminës.

### Simptomet e Tërheqjes janë :

- Mallëngjim,
- Depresion,
- Rraskapitje,
- Konfuzion mendor,
- Nervozizëm dhe insomnia (pagjumësia),
- Gjumë i çrregulluar ose i thellë, që zgjatë deri në 48 orë,
- Uri e madhe,
- Reaksione psikotike dhe anksioze.

## Varësia

Përdorimi i amfetaminës për një kohë të gjatë mund te shkaktojë të ashtuquajturën Amfetamin psikozën, lloj specifik i psikozës, e ngjashme me

skizofreni paranoike. Amfetaminë psikoza manifestohet me halucinacione, deluzione dhe paranoja.

Nën ndikimin e kësaj psikoze personat shfaqin sjellje te çuditshme dhe shpesh të dhunshme.

Simptomet e Amfetaminë psikozes zakonisht tërhiqen brenda pak javësh, pas ndërprerjes së përdorimit të amfetaminës.

## Efektet e Amfetaminës

### Efektet Pozitive:

- Vigjilencë e rritur,
- Motivim i shtuar,
- Dëshirë e madhe për të folur, përdoruesit bëhen llafazan,
- Ndërrim pozitiv i gjendjes emocionale, ndjenjë e mirëqenies dhe rehatisë.

### Efektet neutrale:

- Zvogëlon dëshirën për të ngrënë (anoreksia),
- Bebzëa të zgjeruara të syve,
- Ngazëllim, vrull,
- Humbje e drejtpeshimit,
- Tharje e gojës,

### Efektet Negative

- Rrit agresivitetin,
- Paranoja,
- Kokëdhembje,
- Nervozizem, shqetësim.

- Shpejton ritmin e frymëmarrjes,
- Rrit tensionin e gjakut,
- Ngrit temperaturën e trupit,
- Ethe dhe djersitje,
- Barkqitje dhe kapsllëk,
- Shikim i turbulltë,
- Vështërsi për të folur,
- Marramendje,
- Lëvizje të pakontrolluara, dridhje e trupit,
- Insomnia (pagjumësia),
- Mpirje e muskujve ,
- Çrregullon rrahjet e zemrës (palpitacionet, aritmia),
- Impotenca (tek përdoruesit kronik),
- Konvulzione (ngërqe -te dozat e larta),
- Tharje  dhe iritim i lëkurës (tek përdoruesit kronik),
- Akne dhe pezmatime në lëkurë (tek përdoruesit kronik,)
- Zbehje (tek dozimi i lartë dhe tek përdoruesit kronik),
- Episode psikotike (te mbidozimi dhe përdorimi kronik).



# EKSTAZI

## Përshkrimi

MDMA është drogë stimulante dhe psikodelike. Në rrugë njihet si ekstazi. Përdorimi i saj shkakton ndjenjë të fortë të komfortit, empatisë dhe krijimit të lidhjeve me të tjerët. Zakonisht gjendet në formë të tabletave që kanë formë, ngjyrë dhe emërtime të ndryshme. Kryesisht përdoret përmes rrugës orale dhe rrallë përmes formave të tjera.

## Historiku

MDMA së pari është sintetizuar në vitin 1895 ndërsa me 1912 është patentuar nga "Merk" – (fabrikë e njohur farmaceutike), ku më pas është bërë e njohur përmes mediave të shkrimit.

Ekstazi fillimisht është përdorur me të madhe nëpër klube vallëzimi nëpër botë. Historiku i saj është i lidhur ngushtë me kulturën ,,Rave,, ku është vallzuar me muzikë elektronike nën shoqërimin e dritave ndriçuese shumëngjyrëshe. Përdorimi i ekstazisë për qëllime rekreative është aktual edhe sot.

Në vitet e 70-80-ta, ekstazi është përdorur si mjet psikoterapeutik nga ana psikologëve, me qëllim të krijimit të empatisë më të thellë tek klientët. Klientët nën ndikimin e saj janë shprehur më lirshëm për përvojat e tyre emocionale gjatë proqesit teraeutik.

Populariteti i ekstazisë arrihet në vtin 1985 në SHBA, ku po në kët vit ekstazi njihet si substancë ilegale dhe që atëherë gjetja e saj është e mundshme vetëm në treg të zi.

## Përbërja Kimike

MDMA (MethyleneDioxy-N-MethAmphetamine) është substancë kimike e sintetizuar. Përfitohet nga vaji esencial i bimës sasafras.
Bima sasafras karakterizohet me degë te holla, të buta, me lëvore ngjyrë portokalli kah ngjyra kafe. Mund të rritet në gjatësi deri në15 – 35 m. Të gjitha pjesët e bimës sasafras janë aromatike.



## Potenciali për Varësi

Ekstazi mund të shkaktoj varësi psikologjike. Personat që vazhdimisht përdorin ekstazi, kanë dëshirë të madhe për ta përdorur përsëri. Përdorimi i saj për një kohë të shkurtër (dy ose më shumë ditë radhazi) mund të shkaktoj tolerancën. Përdoruesi duhet shtuar dozën e përdorimit për ta arritur efektin e mëparshëm.

## Aspekti Ligjor

MDMA është drogë ilegale në të gjitha vendet e botës. Është e radhitur në listën e parë të substancave psikotrope.

## Lista e Efekteve të Ekstazisë



### Efektet Pozitive:

- Ndërrim i shpejtë, pozitiv i gjendjes emocionale,
- Shton dëshirën dhe vullnetin për të komunikuar me të tjerët,
- Rrit energjinë,
- Zbutje e UNI-t,
- Ndjenjë e rehatisë dhe afërsisë me të tjerët,
- Ndjejnë dashuri dhe empati për të tjerët,
- Falin lehtë,
- Rrit ndjeshmerinë për muzikën,
- Rritet ndjeshmëria e ndijimeve ( e urisë, etjes dhe e nuhatjes),
- Përjetime të thella shpirtërore,
- Dëshirë e madhe për t'i përqafuar të tjerët.

### Efektet Neutrale:

- Humbje e oreksit,
- Shtrembërime pamore,
- Lëvizje e shpejtë dhe e pavullnetshme e syve,
- Halucinacione të lehta pamore,

- Rritje e ritmit të zemrës dhe tensionit të gjakut (sidomos tek përdorimi i sasive të mëdha),
- Shqetësim, nervozizem, dridhje,
- Ndryshim në rregullatorin e temperaturës trupore,
- Shpërthim emocional, joqëndrueshmeri emocionale,
- Dëshirë dhe dashje e madhe për të përdorur përsëri ekstazi.

## Efefktet Negative

- Lidhje emocionale të papërshtatshme ose të padëshiruara me të tjerët,
- Tendenca për të thënë, gjëra për të cilat pastaj pendohen,
- Shtrëngim i muskujve të nofullës dhe përçapje e gjuhës dhe kercitje e dhëmbëve,
- Vështirësi për tu marrë me aktivitete të cilat kërkojnë përqëndrim të vazhdueshëm të vëmëndjes,
- Humbje e kujtesës afatëshkurtër dhe konfuzion,
- Tension muskular (tendosje e muskujve),
- Çrregullim në erekcion dhe vështërsi për të arritur orgazmën.
- Rritje e temperaturës trupore, hiperemi (skuqje e lëkurës së trupit), dehidrim (harxhim i lëngjeve trupore e cila karakterizohet me etje të shtuar),
- Nauze (ndjenjë e vjelljes) dhe vjellje,
- Kokëdhembje, marramendje, humbje e drejtëpeshimit,
- Dëshpërim i thellë, ndjenjë e humbjes, nostalgji e madhe,
- Depresion dhe lodhje e cila zgjatë me ditë,
- Mund të shfaqen edhe krizat psikologjike, të cilat kërkojnë hospitalizim (episode psikotike, sulme të rënda paniku etj),
- Është i mundshëm edhe toksiciteti i mëlqisë,
- Vdekja nga ekstazi është e rrallë. Përafërsisht 2 nga 100,000 përdorues mund të vdesin nga mbidozimi me ekstazi.

(Efektet anësore ose negative të ektazisë rritën në përputhshmëri me dozimin e lartë dhe shpeshtësinë e përdorimit).



# OPIATET

## Përshkrimi

Opiatet janë grup i drogave depresante, të cilat shkaktojnë uljen e aktivitetit të Sistemit Nervor. Efekti kryesor i tyre është zvogëlimi i dhimbjeve në organizëm.
Opiatet janë përdorur me qindra vite më parë për shkak të efektit euforik si dhe analgjetik. Po ashtu janë përdorur për arsye rekreative dhe religjioze. Në fund të shekullit të XIX-të dhe në fillim të atij XX, shkencëtarët kanë sintetizuar morfinën nga opiumi dhe me vonë nga morfina është sintetizuar Heroina. Kjo është koha që shënon fillimin e shfaqjes së problemit të varësisë si epidemiologji.

Opiatet gjenden në disa forma :

- OPIATE NATYRORE: janë alkaloide të cilat nxirren nga boqa e njomë e bimës Opium Poppy. Këtu bëjnë pjesë morfina, kodeina etj.

- OPIATE GJYSMË-SINTETIKE: këto krijohen nga opiatet natyrale. Opium gjysmë sintetik është heroina etj.

- OPIATE SINTETIKE: janë fentanoli, pethedine dhe metadoni.

- OPIATET ENDOGJENE:Këtu hynë endorfinat dhe endomorfinat. Drogat endogjene prodhohen nga vetë organizmi i njeriut. Roli i tyre në organizmin tonë është zvoglimi i dhimbjeve trupore. Po ashtu luajn rol të rëndësishëm në rregullimin e ekuilibrit të trupit.

Kur njerëzit përdorin opiate, ata marrin sasi që janë shumë më të larta se sa niveli i tajimit normal të endorfinave. Kjo sasi e tepërt shakton bllokimin dhe çrregullimin e funksionimit të tajimit të endorfinave.

Përdorimi i opiateve për një periudhë të gjatë kohore e bën organizmin që ti adaptohet dozave shumë të larta të opiateve dhe ndërprerja e menjëhershme e përdorimit të tyre shkakton simptomet e tërheqjes, të cilat janë të njohura si **Kriza.**
Përdorimi fillestar i opiateve shkakton kënaqësi, ndjenjë të mirqënies, rehatisë dhe komfortit psikik, që i shtyn personat të përdorin përsëri me qëllim të përsëritjes së përjetimit të mëparshëm. Mirëpo organizmi adaptohet me prezencën e drogës

dhe nuk i mjaftojnë më dozat fillestare (çka d.m.th. se nuk reagon më doza fillestare). Përdoruesi duhet shtuar dozat e përdorimit për ta arritur efektin e mëparshëm. Kjo quhet Tolerancë.

Në përgjithësi opiatet kanë veprim të ngjashëm në përjashtim të heroinës e cila shkakton efekte më të fuqishme prandaj edhe është opiati që gjenë keqpërdorim më të madh.

## Historiku i Heroinës

Heroina së pari është sintetizuar në vitin 1897 nga kimisti Anglez C.R. Hoffman në laboratorin farmaceutik të Bayerit. Në këtë laborator janë bërë edhe studimet mbi aspirinën. Heroina dhe aspirina janë përpunuar nga i njejti proces kimik.



Fillimisht heroina është menduar se është më pak adiktive sesa opiatet tjera. Në fund të shek. XIX-të dhe ne fillim të shek. XX -të, heroina është përdorur për qëllime mjekësore ndërkaq në vitin 1924 bëhet drogë ilegale në SHBA. Në gjysmën e dytë të shek. XIX-të, heroina njihet si substancë me efekte të dëmshme dhe imazhet e disa përoruesve të varur nga heroina janë propaganduar përmes mediave.



Në vitet e 60 -70–ta heroina ka marr karakter epidemiologjik në Evropë. Në Kosovë deri ne vitet e 70 – ta nuk ka qenë i raportuar asnjë rast i përdorimit të heroinës. Në vitin 1985 janë shënuar 71 raste të përdoruesve të heroinës. Por nga viti 1985 deri në themelimin e Qendrës Labirint në vitin 2002 ka pas mungesë të evidentimit të rasteve të përdorimit të heroinës. Pas vitit 1999 fenomeni i përdorimit të heroinës fillon të merr karakter epidemiologjik edhe në vendin tonë.



## Përshkrimi i Heroinës

Heroina është opium gjysmë-sintetik, e cila përfitohet nga morfina. Heroina gjendet në formë të pluhurit me ngjyrë të ndryshueshme, kafe të errët, të kuqërremt dhe në formë të pluhurit të bardhë (e cila është e pazakontë në Kosovë).
Heroina së pari është prodhuar në Kolumbi Meksikë, Azi dhe veçanarisht në Burma dhe Afganistan.



## Mënyra e Përdorimit

Heroina mund të përdoret:

• **Përmes injektimit intravenoz:** përdoruesit zgjedhin këtë rrugë për arsye se marrin sasi me të vogël se sa pëmes rrugëve tjera. Përmes injektimit intravenoz heroina absorbohet shpejtë në gjak dhe menjëherë vepron në tru.

• **Përmes nuhatjes:** heroina në formë të pluhurit nuhatet përmes vrimave të hundës. Absorbimi i saj bëhet përmes mukozës së hundës dhe kalon në gjak. Është formë mjaftë e shpeshtë e përdorimit.

• **Përmes tymosjes:** përmes folisë dhe cigares, e cila arrin në tru për 7 sekonda. Përjetimi i kulmit të efektit zgjatë pak, pasi një pjesë e heroinës digjet gjatë proqesit të oksidimit.
• **Përmes gëlltitjes:** është formë e rrallë e përdorimit. Zakonisht aplikohet ku përdoruesit nuk duan të zbulohen nga ana e policisë. Arritja e efektit të heroinës përmes gëlltitjes është më i ulët pasi i nënshtrohet proçesit të gjatë të metabolizmit në organiizëm.
Rreziku i varësisë nga heroina është i njejtë tek të gjitha këto forma të përdorimit. Injektimi intravenoz i heroinës paraqet rrezik më të lartë për mbidozim, infeksione HIV-Aids, Hepatit B dhe C dhe dëmtim të rëndë të venave.

## Përbërja Kimike dhe Farmakologjia

Emri kimik i heroinës është Diacetylmorphine. Heroina përfitohet nga boça e njomë e bimës Opium Poppy. Boça prehet tërthorazi, nga e cila nxirret lëngu i opiumit, ku në kontakt me dritën dhe ajrin ngurtësohet dhe merr formën e rrëshirës me ngjyrë kafe të errët. Opiumi i fituar përmaban koncentrim të lartë të morfinës. Nga opiumi ndahet morfina e cila është substancë natyrale. Me anë të acetilimit të morfinës, që është një proçes i thjeshtë kimik nxirret heroina.

Heroina ka veprim të shpejtë dhe të fuqishëm në organizëm. Kalon shumë shpejtë barrierat e qelizave dhe ndikon në tru. Organizmi pas përdorimit të heroinës reagon me vrull të intenzitetit të lartë. Heroina ka veprim më të fort analgjetik sesa morfina.

## Dëmtimet Mjekësore

•**Mbidozimi (Overdoza):** Vdekja nga heroina mund të vie si rezultat i ndërprerjës së funksionimit të qendërs për frymëarrje, e cila gjendet afer qendrës trunore ku veprojnë receptorët e heroinës. Marrja e heroinës me doza të larta e bllokon funksionin e qendrës për frymarrje dhe si rezultat mund të pasoj vdekja.

## Faktorët që mund të ngrisin rrezikun për mbidozim janë:

• Përdorimi i heroinës me doza të larta nga ana e përdoruesve, të cilët e kanë ndërprerë për një kohë dhe i rikthehen duke e përdorur me sasi të njejtë si në momentin e ndëprerjes.

• Heroina e cila gjendet ne treg nuk ka cilësi të njejtë. Për qëllime përfitimi ajo përzihet me aditiv tjerë të ndryshëm. Kjo i bënë përdoruesit që të mos kenë njohuri për cilësinë e marrjes se heroinës kështu që mund të marrin doza fatale.
Në vitin 2006 në SHBA kanë vdekur me qindra përdorues të heroinës pasi kanë përzier heroinën me fentanol që është një opium i sintetizuar.

• Përdorimi intravenoz paraqet gjithnjë rrezik të lartë për mbidozim për arsye të veprimit të shpejt dhe direkt të drogës në gjak. Përdoruesit shpesh me qëllim të mos dëmtimit të të venave tentojnë të marrin sasi më të madhe të heroinës, e cila mund të rezultoj në mbidozim.

### Potenciali për Varësi

Një ndër aspektet me problematike të heroinës është se shkakton tolerancën rapide (të shpejtë) dhe varësin e lartë fizike dhe psikike.

Varësia fizike karakterizohet me shqetësime ose pakënaqësi ekstreme në organizëm, simptomet e tërheqjes janë: nauzea, vjellja, insomnia, barkqitja, mundim e djerstije dhe dhimbje te papërballueshme trupore si dhe dëshirë e shtuar për ta përdorur përsëri.

### Aspekti Ligjor

Heroina është drogë ilegale në të gjitha vendet e botës. Nuk ka përdorim mjekësor.

### Doza dhe Toleranca

Heroina është një ndër opiatet që shkakton tolerancë rapide (të shpejtë). Dozat fillestare kanë tendencë rritje deri në 20 doza për muaj. Është debatuar gjatë rreth dozës e cila shkakton tolerancë. Howard Lotsof duke u bazuar në studimet dhe punën e tij 20 vjeçare mbi trajtimin e personave të varur nga heroina ,ka vlerësuar se 1 mg Heroin jep efekt analgjetik në organizëm.

# PROBLEMET MJEKËSORE NGA PERDORIMI I DROGAVE

## Infeksionet

Përdorimi i heroinës si dhe drogave të tjera paraqet rrezik të madh për marrje te infek - sioneve.Të dhënat statistikore kanë treguar se përdoruesit intravenoz të drogave janë grup i rrezikuar për t'u atakuar me infeksionet e Hiv-AIDS, Hepatitit B dhe C.

Dihet nga praktika se përdoruesit e drogave i shkëmbejnë shiringat me të cilët injektojnë drog-ën.
Një shiring mund të përdoret nga disa përdorues.

Shkëmbimi i shiringave ndodh si rezultat i mungesës së shiringave në momentin e marrjes së drogës, dëshirës së madhe për ta marr menjeherë, pamundësia për t'i bart vazhdimisht shiringat me vete si dhe frika se mos zbulohen nga policia. Shpesh ndodh kur përgatitet sasi e drogës në proporcion me numrin e përdoruesve dhe me të njejtin shiring injektohet doza e caktuar nga ana e secilit përdorues.

Infeksionet mund të barten jo vetëm me anë të shiringut të përbashkët por edhe me anë të veglave për përgatitje të drogës siç janë: ena e cila mund te jetë pjesë metali, kapak, luga, , pambuku ose filteri i cigares etj.

## Dëmtimi i Venave

Përdorimi i drogave përmes rrugës intravenoze shkakton dëmtimin e rëndë dhe humbjen e elasticitetit të murit të venave. Venat dobësohen shumë dhe vështirë mund të gjenden për injektim të sërishëm. Vendet e injektuara janë të mavijosura.

## Problemet Sociale

Heroina është drogë shumë adiktive ( që shkakton varësi të shpejtë). Përdoruesit kanë vështërsi të mëdha për ta nderprerë përdorimin. Preokupim kryesor në jetën e tyre bëhet sig-urimi i drogës.
Vëmendja e tyre është e përqëndruar në sigurimin e patjetërsueshëm të dozave ditore të drogës duke i neglizhuar obligimet dhe aktivitetet e tjera sociale. Kjo pastaj çrregullon marrëdhëniet normale në familje, me partner. Më shumë vështërsi e mbajnë vendin e punës. Humbja e besimit edhe në rrethin e gjerë social sjell degradimin gradual të tyre.

Sindroma e tërheqjes i referohet shenjave karakteristike dhe simptomave që manifestohen si rezultat i zvogëlimit ose ndërprerjes së menjëhershme të drogës, e cila është përdorur për një kohë të gjatë dhe ka shkaktuar varësi fizike tek përdoruesit.
Tërheqja gjithashtu mund t'i referohet simptomave të varësisë psikologjike. Ndërprerja e menjëhershme e drogës shkakton lëkundje të ekuilibrit metabolik. Simptomat e tërheqjes përfshinë: nauzen, të vjellura, djersitje, dridhje dhe ankth.

Intensiteti i simptomave të tërheqjes varet nga lloji, doza, shpeshtësia dhe kohëzgjatja e përdorimit të drogës. Çdo drogë karakterizohet me simptome të veçanta të tërheqjes.

**Simptomat e tërheqjes që janë të përbashkëta për të gjitha drogat:**

- Humbjen në peshë,

- Paranoja: është karakteristikë e personave të varur nga drogat. Paranoja varet nga lloji i drogës. Drogat shkaktojnë dëmtime në sistemin nervor duke i çrregulluar ndijimet dhe perceptimet.

- Preukopime: përdoruesit e varur nga drogat preukopim kryesor kanë sigurimin e drogës. Tërë veprimtarinë e tyre e orientojnë në sigurimin e drogës duke u përfshirë edhe në vepra të jashtëligjshme si vjedhje, mashtrime e deri në veprime të rënda kriminale. Si rezultat i krejt kësaj çrregullohen marrëdhëniet me familjen dhe punën. Ju humb interesimi për ruajtjen e shëndetit dhe mbajtjen e higjienës personale.

# MBIDOZIMI(Overdoza)

Mbidozimi është proçes fiziologjik, i cili pason pas përdorimit të dozave të tepruara të drogës duke i ngopur receptorët për të cilët lidhet droga. Sasia e drogës e cila mbetet pa u lidhur nga receptorët mbetet si drogë e lirë. Kjo sasi e mbetur e drogës lidhet për receptorët e qendrës për frymëmarrje me ç'rast bllokon funksionimin e qendrës për frymëmarrje.

Në përgjithësi dallohen dy lloje të mbidozimit. Mbidozimi varet nga sasia dhe lloji i drogës, përzierjet e drogave, gjendja momentale dhe e përgjithshme e organizmit të përdoruesit.

• **Mbidozimi,** ku përdoruesi bie në gjendje kome por nuk vdes. Kjo ndodh kur përdoruesi përdor sasi më të vogël të drogave se sa doza vdekjeprurëse. Përzierjet e drogave janë të atilla që nuk shkaktojnë ndryshime të pakthyeshme në organizmin e njeriut. Gjendja momentale dhe përgjithshme është e atillë që përballon gjendjen e krijuar të mbidozimit.

• **Mbidozimi vdekjeprurës** ndodh kur faktorët e lartpërmendur shkaktojnë ndryshime të pathyeshme në organizmin e përdoruesit.



## Simptomet e Mbidozimit

- Frymëmarrje e ngadalësuar deri në ndalje të saj,
- Buzët dhe gishtërinjtë marrin ngjyrë të kaltër (mavijosen),
- Humbje e fuqisë,
- Përgjumje dhe vështërsi në kthjellje deri në humbje të vetëdijes,
- Lëkurë e ftohët,
- Rënie e shtypjes së gjakut dhe ngadalësim i të rrahurave të zemrës.

## Simptomet e Mbidozimit Vdekje Prurës

- Ndalje e frymëmarrjes,
- Ndalje e qarkullimit të gjakut me humbje të pulsit,
- Ndalje e të rrahurave të zemrës,
- Vdekja.

Në të dy rastet e mbidozimit mund të kemi rënie me mbidozim të menjëhershëm dhe të ngadalshëm.

Mbidozimi mund të jetë i menjëhershëm ku brenda disa minutave përdoruesi mund të vdes. Në disa raste të tjera gjendja me mbidozim mund të zgjasë me orë të tëra.

## Si nuk duhet vepruar

- Nuk duhet injektuar kripë të tretur me ujë,
- Mos injektoni asnjë substancë tjetër narkotike,
- Mos e vendosi personin në vaskë me ujë sepse mund të fundoset,
- Çaji, kafeja dhe alkooli nuk ndihmojnë në zgjimin nga mbidozimi,
- Mos e leni vetëm personin e mbidozuar.

## Si duhet vepruar

- Vërteto gjendjen e vetëdijes duke e thirrur dhe lëkundur personin pa i shkaktuar lëndime.
- Kontrollo frymëmarrjen e personit të mbidozuar, nëse është pavetëdije duke e ofruar veshin tek goja e tij ose duke shikuar lëvizjet e gjoksit dhe barkut,
- Nëse personi nuk merr frymë, atëherë liro rrugët e frymëmarrjes duke e kthyer në shpinë, pastro gojën dhe ngrite lartë mjekrrën e tij,
- Pasi t'i keni liruar rrugët e frymëmarrjes jep frymëmarrje artificiale,
- Pa humbur kohë kërko ndihmë profesionale (mjekun, ndihmën e shpejtë) dhe deri sa të vijë ndihma mos e leni vetëm kurrsesi personin,
- Deri sa të vijë ndihma ktheje personin në krahë, në mënyrë që të mos i bllokohen rrugët e frymëmarrjes.

## Historiku

Paraqitja e parë e rasteve të personave të varur nga droga, sidomos në Amerikë është konsideruar si problem mjekësor dhe si i tillë duhet intervenuar nga aspekti mjekësor. Mirëpo recidivizmi i shpeshtë ka treguar se ky tretman nuk është efektiv. Më vonë është vërejtur se përveç varësisë fizike, drogat shkaktojnë edhe varësi psikologjike. Në skenën e tretmanit paraqiten psikologët, të cilët gjithashtu nuk kanë mundur të japin rezultatet e duhura dhe nuk kanë arrit të shpjegojnë mekanizmin e varësisë psikike. Psikologet kanë bërë hulumtime të shumta për përcaktimin e personalitetit të predisponuar për varësi nga drogat por nuk kanë arrit ta shpjegojnë deri më sot.

Sociologet duke analizuar karakterin epidemiologjik te përhapjes së drogave kanë bërë përpjekje të intervenojnë me qasjen sociologjike ndaj fenomenit të drogave si problem shoqëror. Me gjithë përpjekjet e bëra rezultatet ishin të vogla. Vlera e këtyre hulumtimeve mbetet në nivelin e përshkrimit të fenomenit.

Lidhur me problemin e varësisë nga drogat dhe kriminalitetin kanë bërë ndërhyrje edhe penologët me qasjen e tyre e cila ka propaganduar se izolimi i përdoruesve të drogës për një kohë të caktuar jep efekte pozitive. Burgu është konsideruar si zgjidhje me e mirë për tretman. Shpejtë është kuptuar se kjo ide duhet braktisur.

Në vitet e 80-90-ta është parë se problemi varësisë së drogave ka karakter multidisiplinar dhe duhet intervenuar nga pikëpamja multidiciplinare.

Në Kosovë nuk ka pasur ndonjë tretman specifik për trajtimin e përdoruesve të drogës, përveç tretmanit ambulantor nga Klinika Psikiatrike në Prishtinë.

Kohëve të fundit në botë ofrohet një llojshmëri e gjerë dhe forma të shumta të tretmanëve duke filluar tretmani mjekësor, psikoterapeutik, socioterapeutik, religjioz etj.



## Tretmani Mjekësor

I gjithë tretmani është i bazuar në tretmanet bazike duke u përpjekur që pacientët sa më lehtë ti përballojnë dhe kalojnë simptomat e tërheqjes, deri sa droga te tërhiqet nga organizmi. Këto intervenime bazohen në të ashtuquajturin program Koktel ilaçesh që zgjatë 10 deri në15 ditë.

# TERAPITË ZËVENDËSUESE

Këto terapi janë të bazuara në ilaçe, të cilat zëvendësojnë drogat që duhet përdorur për një kohë te gjatë.Kjo terapi shpesh ka hasur në kundërshti nga ana e opinionit dhe pro fesionistëve tjerë, të cilët e kanë konsideruar si jo etike.

Kohëve të fundit është paraqitur një formë e re e detoxit (pastrimit) që quhet Rapid Detox (pastrim i shpejtë). Rapid Detox është metodë mjekësore e cila e pastron organizmin për një periudhë të shkurtër kohore prej 12 orësh. Kjo metodë bëhet nën anestezion të plotë të klientit.

Në fakt në dhjetë vjeçarin e fundit dhe atë në vendet e zhvilluara dominon Terapia Zëvendë- suese.

Përvojat kanë treguar se janë programe të suksesshme dhe janë të rekomanduara nga OBSH (Organizta Boterore e Shendetesisie), UNDOC (United Nations Oficce on Drugs and Crimes), EMCDDA (Europian Monitoring Center on Drugs and Drug Abuse).

Ekzistojnë tri lloje programeve zëvendësuese.

**a. Subotex (Buprenephrine ) Programi:** Buprenephrine është preparat mjekësor, e cila ka veprim agonist dhe antagonist në organizëm. Veprimi agonist jep efektin e përafërt të drogës kurse veprimi antagonist –që i bllokon receptorët e heroinës.

**b. Morfina me veprim të ngadalësuar:** është metodë zëvendësuese, ku klientit i jepet morfinë me strukturë paksa të ndryshueshme kimike me qëllim të qëndrimit sa më të gjatë në organizëm.

**c. Programet e Metadonit:** Metadoni ka filluar të përdoret në vitet e 50-ta në Amerikë, si ilaç për trajtimin e personave që kanë tentuar ta braktisin drogën. Metadoni ishte i njollosur sepse konsiderohej si drogë dhe me vështërsi është përhapur përdorimi i tij për tretman. Mirëpo sot programet e metadonit janë të përhapura në tërë botën.

**Programi i Metadonit për Detox:** kjo është formë e programit tre mujor, që i ndihmojnë klientët që të pastrohen gradualisht nga drogat. Në fillim metadoni jepet në doza të larta dhe më vonë fillohet me zvogëlimin e dozës ditore në mënyrë qe klienti sa më pak t'i vërej krizat e tërheqjes së drogës nga organizmi.

Gjatë përdorimit të metadonit klienti është në gjendje që t'i kryej të gjitha aktivitetet dhe obligimet e jetës së përditshme pa ndonjë problem të madh.

**Programi mbajtës me metadon:** për dallim nga programi i mëparshëm, ky program zgjatë më shumë, deri në gjashtë muaj e ndonjëherë edhe me vite.

Është program i përshtatshëm e sidomos për personat që përdorin drogën për një kohë të gjatë e që pragun absolut ndaj krizave të tërheqjes e kanë shumë të ulët.

Përdorimi afatgjatë i metadonit gradualisht shkon duke e zbehur dëshirën e përdoruesit për të përdorur heroinë. Në momentin kur klienti është i gatshëm ta braktis metadonin atëherë fillohet me zvogëlimin gradual të dozave të metadonit. Krahas këtij tretmani klientit duhet t'i ofrohet edhe përkrahje emocionale dhe profesionale.

Të dhënat statistikore kanë treguar se kjo formë e programit të metadonit ka dhënë efekte ne uljen e përdorimit të heroinës dhe braktisjen përgjithmonë të saj.

Programet e metadonit po ashtu kanë treguar edhe efekt parandalues dytësor pasi parandalon sjelljet e rrezikshme ndaj infeksioneve me HIV- Aids, Hepatit B dhe C.

**Terapia e Njohjes dhe e Sjelljes (Cognitive Behavioral Therapy):** Ideja e terapisë së njohjes dhe sjelljes është se mënyra se si ndihen emocionalisht dhe si sillen njerëzit varet nga mënyra e të menduarit dhe jo nga ngacmimi i stimujve të jashtëm. Andaj njerëzit nuk mund t'i ndryshojnë rrethanat e jashtme por mund t'a ndryshojnë mendimet e cila pason me ndryshim te gjendjes emocionale dhe sjelljeve.

Qëllimi themelor i terapisë së njohjes dhe sjelljes në trajtimin e përdoruesve të drogës është të mundësuarit e tyre në identifikimin dhe njohjen e situatave të cilat e shtyn të përdorin drogë dhe aftësimin e tyre me shkathtësi për t'u ballafaquar me problemet jetësore që mund ta shtyn personin të përdorë drogë dhe mundësinë e shmangies nga droga.

Ekzistojnë disa qasje të terapisë së njohjes dhe sjelljes:

- Qasja Racionale, Emotive dhe e Sjelljes (Rational Emotive Behavior Therapy)
- Terapia Dialektike e Sjelljes ( Dialectic Behaviour Therapy)

## Komponentet e terapisë së njohjes dhe sjelljes

- Analiza funksionale dhe
- Formimi i shkathtësive

**Analiza Funksionale:** këtu terapisti bashkë me klientin provojnë t'i identifikojnë mendimet, emocionet dhe sjelljet para dhe pasë përdorimit të drogave dhe njihen me rreziqet që e sjellin përdoruesin në rilaps (rikthim në përdorimin e drogës).
Analiza funksionale e shtynë klientin t'i gjejë shkaqet dhe rrethanat fillestare që e kanë shtyrë atë të përdor drogë.

**Formimi i Shkathtësive:** terapia e njohjes dhe e sjelljes tenton ti mësoj ose ta aftësoj klientin me shkathtësi të përshtatshme dhe produktive ndaj ballafaqimit me situata të vështira jetësore. Terapisti përdor teknika për t`ia çmësuar sjelljet e papërshtatshme të klientit. Inkurajon klientin dhe e motivon për ndryshimin e mënyrës së të menduarit të pa arsyeshëm dhe zëvendësimin e tyre me mendime te arsyeshme. Tenton ta aftësoj klientin që të përballet me situatat, të cilat e shtynë drejtë përdorimit të drogës.

Terapia e njohjes dhe e sjelljes është e strukturuar dhe kohëzgjatja e saj është 12 deri në 16 seanca terapeutike. Efektiviteti i terapisë së njohjes dhe sjelljes është më i fuqishëm kur kombinohet me terapi mjekësore. Suksesi i saj varet edhe nga personaliteti i përdoruesit.

# TRETMANI I BAZUAR NË ABSTENENCË
## (tërheqje)

### Historiku

**Rehabilitimi Rezidencial:** ky trajtim ka ekzistuar para dyzet vitesh.
Rehabilitimi rezidencial është i njohur edhe si Komunë Terapeutike. Qëllimi i rehabilitimit rezidencial është rritja e nivelit të përgjegjësisë personale dhe sociale të klientëve.

Ky tretman ndryshon nga trajtimet tjera. Qëllimi i rehabilitimit rezidencial është mbajtja e përdoruesve të varur në ambient larg drogave. Klientët gjatë periudhës së tretmanit qëndrojnë larg ambienteve destruktive, ku mundësitë për të përdorur drogë janë më të mëdha. Trajtimi rezidencial tenton t'i vetëdijesoj klientët që qëndrojnë aty ta njohin jetën pa përdorim të drogave.

Gjatë qëndrimit në rehabilitimin rezidencial klientët aftësohen me shkathtësi sociale emocionale, në mënyrë që të jenë në gjëndje të ballafaqohen me problemet të cilat u dalin pas përfundimit të këtij trajtimi.

Rehabilitimi Rezidencial ka dhënë rezultate të dukshme në zvogëlimin e përdorimit të heroinës, kokainës e po ashtu edhe në zvogëlimin e sjelljeve kriminale.

**Grupet e Vetë-Ndihmës:** Ky grup përfshinë përsonat që kanë problemin e varësisë së drogave.
Grupi nuk është i udhëhequr nga profesionistë. Në fillim mësojnë rregullat se si duhet organizuar rrjedha e kësaj teknike. Mësojnë për rregullat e bashkëpunimit në grup, respektimi dhe besueshmërinë e njëri tjetrit. Në grup krijohet atmosferë, ku klientët mund të flasin dhe të shprehin lirshëm emocionet lidhur me përvojat e tyre që lidhen me varësinë nga drogat. Qëllim i mbledhjes së grupit është dhënia e ndihmës së njëri-tjetrit për ta zgjidhur problemin e tyre të përbashkët. Klientët mund të mësojnë shumë nga përvojat e njërit tjetrit.

## Zvogëlimi i dëmit-Qasja te injektuesit e drogave

Zvogëlimi i Dëmit (Harm Reduction ) është koncept i Shëndetit Publik drejtuar parandalimit ose zvogëlimit të dëmeve shëndetësore të mundshme që vijnë si pasojë e sjelljeve të rrezikshme dhe që ndikojnë ne shëndetin e njeriut sikur që janë marrja e infeksioneve HIV, Hepatit B dhe C .

Grupet që konsiderohen si grupet që kanë sjellje të rrezikshme janë: përdoruesit intravenoz të drogave që injektojnë, punëtorët e seksit komercial dhe meshkujt që kanë seks me mëshkuj etj.

Tek injektuesit e drogave komponentë e Zvogëlimit të Dëmit është intervenimi, që qellim të përgjithshëm ka parandalimin e transmetimit të HIV-it dhe infeksioneve tjera që vijnë si pasojë e ndarjes së mjeteve të përbashkëta të injektimit në mesin e përdoruesve të drogës.

### Pse është i rëndësishëm zvogëlimi i dëmit

• Ripërdorimi dhe përdorimi i përbashkët i shiringave si dhe mjeteve të tjera gjatë përgatitjes për injektim të drogës është mënyrë me rrezikshmëri të lartë të transmetimit të HIV-it. Sot në botë janë 2-3 milion ish përdorues dhe injektues të drogave që jetojnë me HIV/AIDS, dhe në më shumë se 110 vende raportohet për infeksionin HIV që vjen si pasojë e injektimit të drogave.

• Përhapja e virusit HIV në mesin e injektuesve në mungesë të aktiviteteve të Zvogëlimit të Dëmit për 1 deri ne 2 vite arrin nivelin deri në 40 %.

• Infeksioni HIVpërveç transmetimit përmes përdorimit të shiringave të njëjtë dhe të papastër përhapet edhe përmes marrëdhënjeve seksuale në mesin e injektuesve të drogave si dhe tek partneret e tyre. Prandaj Zvogëlimi i Dëmit bën parandalimin e mundshëm të infeksionit HIV si tek injektuesit e drogave po ashtu edhe tek popullata e përgjithshme.

• Intervenimet që bëhen te injektuesit e drogave me qëllim të zvogëlimit të rrezikut për transetimin e HIV-it gjithashtu kanë potencial të angazhimit të injektuesve të drogave në shërbimet që ofrojnë tretmanë për varësi nga drogat që në fund të fundit i shpie injektuesit e drogave në abstinencë. Përfundimisht programet e tilla ndihmojnë në mënjanimin e pasojave të dëmshme që vijnë nga përdorimi i drogës duke përfshirë edhe infeksionin e Hepatitit B dhe C si dhe mbidozimin që mund të përfundoj me vdekje.

Qëllimet primare të Zvogëlimit të Dëmit janë zvogëlimi i pasojave negative shëndetësore të injektuesit e drogave si dhe të përmisojnë statusin shëndetësor dhe social të tyre. Dhe në fund, qasja e Zvogëlimit të Dëmit bën të njohur se për shumë përdorues të drogave tërheqje e plotë nga substancat psikoaktive në kohë të shkurtër është e pa realizueshme (pamundëshme), kështu që synim i Zvogëlimit të Dëmit është qe t'iu ndihmoj injektuesve të drogave t'i zvogëlojnë injektimin e shpeshtë dhe të rrisin sjellje për injektim të sigurt.

Në vazhdim janë disa programe që kanë potencial të rëndësishëm në zvogëlimin e sjelljeve individuale te rrezikshme qe kanë te bëjnë me injektuesit e drogave.



## Programet për shkëmbim të shiringave

Programet e tilla synojnë të sigurojnë që ata përdorues të drogave që vazhdojnë të injektojnë të kenë qasje në mjete të pastërta apo te papërdorura për injektim, që përfshinë shiringat, gjilpërat, filterat, enën për zierje etj .

Ekzistojnë intervenime specifike që njihen si "Programe për shkëmbim të shiringave", ku përdoruesit e drogave furnizohen me shiringa të sterilizuar dhe ju merren shiringat qe i kanë përdorur. Programet e tilla gjithashtu shërbejnë edhe për informata tjera me qellim të angazhimit te përoruesve te drogave në tretmanët për shërim .

## Programet Zëvendësuese

Programet Zëvendësuese përfshinë tretmanë të mbikëqyrur me medikamente për personat që janë të varur nga opiadet. Bëhet zëvendësimi i drogës me droga sintetike që përdoren si ilaçe, sikurse është Metadon. Ndërsa qëllimi primar i tretmanëve zëvendësuese është abstinenca nga përdorimi i drogave ilegale. Sido që të jetë është fakt i qartë se programet mbajtëse të metadonit janë te rëndësishme në zvogëlimin e praktikimit të injektimit të rrezikshëm si dhe rrezikun e infeksionit HIV, për ata që janë në tretman. ( Ky program është i sqaruar më në detaje te Llojet eTretmanëve, shih më lartë.)

Këto tretmane fillimisht synojnë t'iu ndihmojnë përdoruesve të drogave që jetojnë me HIV/AIDS dhe të përballën me infeksionin. Tretmanët e tilla i përfshinë përdoruesit e drogave që janë HIV pozitiv nën kujdesin shëndetësorë si dhe në programet me tretman anti-retroviral ku ju jepet mundësia t'iu adaptohen dhe të konsolidohen me sjellje të sigurta.

## Tretmanët dhe kujdesi i personave që jetojnë me HIV/AIDS

Janë materiale informimi rreth trasmetimit të HIV-it përmes injektimit të drogave. Këto materiale ju japin informacione dhe ju ndihmojnë përdoruesve të drogave të menjanojnë ose zvogëlojnë mënyren e marrjes së drogave përmes injektimit. Përshtatja e materialit rritet më shumë me përfshirjen e injektuesve të drogave në zhvillimin dhe dizajnimin e materialit.

Përmbajtjet e IEK materialeve (Informim, Edukim dhe Komunikim) përfshinë rrezikun e injektimit si dhe praktikimin e ndarjes së shiringave, po ashtu përmban këshilla për zvogëlimin e dëmit. IEK materialet mund të shpërndahen përmes kanaleve të ndryshme duke u nisur nga kampanjat për vetëdijesim të përgjithshëm, furnizim me materialet përmes shërbimeve shëndetësore dhe sociale që frekuentohen nga përdoruesit e drogave, shpërndarjen e informative përmes moshatarëve ( peer) dhe rrjetit të përdoruesve të drogave si dhe punëtorëve në terren.

**Këshillim dhe Testim Vullnetar-** është metodë e veçantë e komunikimin personal.
Ofron këshillimi për zvogëlim të rrezikut si dhe këshillim për testim dhe këshillim të infeksionit HIV. Ekzistojnë qendrat për këshillim dhe testim vullnetarë që individëve ju ofrojnë këshillim para testimit pastaj testim për infeksionet HIV, Hepatit B dhe C si dhe këshillim pas testimit për zvogëlim të rrezikut.

## Problemet e përgjithshme të zvogëlimit të dëmit (Harm Reduction)

Edhe pse Zvogëlimi i Dëmit kërkon që të dizajnoj politika dhe intervenime që të shërbej me programe specifike individuale dhe komunitetit në nevojë, megjithatë nuk ekziston ndonjë definicion ose formulë e posaçme për implementimin e Zvogëlimit të Dëmit.

- Përdorimi ilegal i drogave është pjesë e botës andaj duhet punuar në zvogëlimin e dëmit, se sa thjeshtë injorimin ose dënimin e tyre.

- Kuptimi i përdorimit të drogave është fenomen kompleks që përfshinë sjelljet nga abuzimi i rëndë deri në abstinencë totale, dhe njohuritë që disa mënyra të përdorimit të sigurt të drogave janë më të sigurta se sa disa tjera.

- Krijimi i jetës më cilësore individuale dhe asaj në komunitet si dhe mirëqenie për të gjithë përdoruesit e drogave si kriter për politika dhe intervenime të suksesshme.

- Të siguroj që përdoruesit e drogave dhe ata të cilët e kanë rutinë përdorimin e drogës të kenë ndikim në krijimin dhe dizajnimin e politikave dhe programeve që u shërbejnë atyre.

- Qëllimi i Zvogëlimit të Dëmit nuk është intervenimi në ndërprerjen e përdorimit të drogës por vetëdijesimi për mënyrat e sigurta të marrjes së drogës, e që në mënyrë indirekte ndikon në parandalimin e përdorimit të drogës.

# IDENTIFIKIMI

Identifikimi i personit që përdor drogë është i vështirë, shpesh herë i pamundur, ose vlerësim i gabuar. Tek përdoruesit e rinjë deri në moshën 20 vjeçare, sjelljet e tyre ngjasojnë me krizat e adoleshencës. Natyrisht kjo varet shumë nga lloji i drogës, shpeshtësia, kohëzgjatja e përdorimit të saj dhe personaliteti i përdoruesit.

Përdoruesit fillestar të drogave vështirë identifikohen. Përderisa nga ana e profesionisteve dhe familjes identifikimi i personave që dikur ishin identifikuar si përdorues dhe pas braktisjes për një kohë të caktuar i rikthehen drogës sërish është më i lehtë.

Identifikimi i personave që i rikthehen drogës është me i lehtë, sepse rifillojnë të përdorin doza me të larta dhe me të shpeshta (simptomat e varësisë shfaqen dhe mund te identifikohen me shpejt ) krahasuar me dozën kur personi ka përdorur drogë fillimisht.

**Ekzistojnë dy metoda për identifikimin i personit që përdor drogë:**

**Metoda psikologjike:** përmes vështrimit dhe vlerësimit të sjelljeve. Këto të dhëna sigurohen përmes anamnezës, hetero-anamnezës si dhe mënyrës së komunikimit, lëvizjeve, mimikës dhe shprehjes emocionale, tonit të zërit, stilit të të jetuarit etj.

**Metoda biologjike:** përmes testeve që përcaktojnë prezencën e drogës në gjak dhe urinë. Testi i shpejtë (Rapid Test), është test që përmes urinës përcakton prezencën e drogës në organizëm, deri në ditën e gjashtë pas përdorimit të drogës.

**Prezenca e drogës në gjak:** mund të përcaktohet edhe përmes metodave laboratorike, megjithatë kjo nuk ka përdorim të gjerë për shkak të pamundësisë së përcaktimit pas ditës së tretë të përdorimit. Mirëpo me anë të kësaj metode mund të përcaktohet sasia e prezencës së drogës në organizëm ( analiza kuantitative ).

Shpeshherë ndodh që gjatë procesit të tretmanit përdoruesit nuk i përmbahen tretmanit dhe përdorin drogë. Fillimisht, që do të thotë deri ne tri herët e para të përdorimit, identifikimi i tyre përmes metodës psikologjike është jashtëzakonisht i vështirë, prandaj çdo herë tretmani përcillet me metodën biologjike të testimit.

## Qasja dhe komunikimi ndaj personave që përdorin drogë

Qasja ndaj personave që përdorin drogë duhet të jetë qasje e bazuar në parime njerë-zore. Zyrtari Sprovues duhet që punën e tij ta realizoj bazuar në etikën e tij profesionale. Pra qasja ndaj tyre është sikurse çdo qasje tjetër e cila nënkupton komunikim të mirëfilltë me klientin, qëndrim jo paragjykues, ta përdor empatinë (të bashkëndjejë problemin me klientin), t'i lejoj klientit hapësirë për ti shprehur problemet e tij etj.

Ne punën me përdorues të drogës Zyrtari Sprovues duhet:

- Së paku të ketë njohuri elementare mbi drogat, llojet, efektet e tyre dhe trajtimin,
- Klientin duhet trajtuar në mënyrë humane, pa paragjykuar faktin e gjendjes se tij,
- Ti siguroj hapësirë për t'i eksploruar problemet e tij sidomos ato qe lidhen me abuzimin e drogave.
- Zyrtari Sprovues duhet të orientohet në pozitivitet. Të mos e sheh personin vetëm si përdorues të drogës, por si njeri të cilit duhet ndihmuar që ta tejkaloj sfidën e varësisë nga droga.
- Duhet të përmbahet nga kureshtja personale. Zyrtari Sprovues duhet të jetë i kujdesshëm, sepse me stilin e të bërit pyetje mund ta pengoj procesin ose e kundërta mund të siguroj informata të cilat shkojnë në dëm për klientin. Informatat e siguruara nga klienti nuk duhet zbuluar.
- Zyrtari Sprovues me seriozitetin dhe vullnetin që i reflekton klientit duke krijuar ambient bashkëpunues arrin të krijoj marrëdhënie të shëndoshë profesionale me klientin dhe besueshmëri. Kjo e inkurajon klientin që të bej përpjekje për ta ndërpre përdorimin e drogave.

# FJALORI NË ZHARGON TË RRUGËS

HALUCINOGJENET | STIMULANTET | DEPRESANTET

## ZHARGONI I PËRDORUESVE TË DROGËS

Ky fjalor shërben për ta kuptuar zhargonin e përdoruesve të drogës.

Njohja e këtij zhargoni besohet, se do të lehtësoj dhe mundësoj një komunikim të ndërsjellët midis zyrtarit sprovues dhe përdoruesit të drogës.

Gjate komunikimit me përdoruesit e drogave, është vërejtur se lientët shprehin me lirshëm përvojat e tyre emocionale, lidhur me problemin e varësisë se drogave përmes zhargonit te tyre. Kjo ndodh për arsye se ata kanë :

- ndjenjë faji dhe turpi,
- varfëri në fondin e shprehjeve,
- për të siguruar komunikim të besueshëm me njeri tjetrin si dhe
- për shkak të përvetësimit të subkulturës së përdoruesve të drogës.

Njohja sa me mirë e këtij zhargoni, nga ana e zyrtarit sprovues nënkupton një qasje me të lehtë dhe më të besueshme ndaj klientit.

# MARIHUANA



## Të gjitha emërtimet dhe shkurtesat që kanë të bëjnë me Marihuanën

| | |
|---|---|
| Marihuana: | Rabi, Bari, Rabisnte, Tagji, Gjelbersir. |
| Që nënkupton fjalën efekt ose ndikim: | Gips, Fele, Ckip, Skip. |
| Fryti, lulja e Marihuanës: | Heda, Duqa. |
| Cigare e përgatitur, mbështjeallur: | Kuqje, Cplif, Toingj, Jint, Gjoll. |
| Ndreqim ose përgatitim: | Torillim, Rollitim, LLepshtim, Pshtjellim. |
| Pirja , Tymosja: | Reng, Ngreh, Pecim, Cepim, Pina, Ipim. |
| Cigarja: | Racige, Ragice, Rigace, Ricage. |
| Pako ose qese Marihuanë: | Sepshe, Pesshe, Kese, Seke. |
| Filteri: | Lifter , Filter. |
| Që ka kuptimin e fjalës lejmë: | Rykim, Kyrim, Lebim, Rromim, Kryjke. |
| Gjendje, Disponim (mbyllje ne vete): | Stondirat. |
| Letrat për pergatitjen e cigares: | Rizlla, Telra, Fleta, Qebe, Pshtjellse. |
| Farat e Lules: | Rafa, Fara. |
| Që nënkupton indentifikim e përdorusit: | Gipser, Ckiper. |

## LSD-a



### Të gjitha emertimet dhe shkurtesat që kanë të bëjnë me LSD-në

| | |
|---|---|
| LSD: | Acid, Cid, Bicikell, Cibikell, Hofmanka, Trip. |
| Mendime të thella: | Shumë fell[illegible]. |
| Halucinacione: | Haluç, Çaluh. |
| Përjetim: | Trip. |
| Gjendje, disponimi jo e mirë: | Faktapit. |
| Që nënkupton shkuarjen, ecjen: | Cejim, Ecim, Ikim, Pecim, Joshkim. |
| Vendi (te i njejti vend): | Veni, Nevi. |
| Që nënkupton fjalën në rrjedha (në ngjarje): | Jasht, Dal, Ik, Kijat, Cej. |

# EKSTAZI



Të gjitha emërtimet dhe shkurtesat që kanë të bëjnë me Eksatazi-në

| | |
|---|---|
| Ekstazi: | Bonbona, [illegible] |
| Nën efekt, Ndikim: | [illegible] |
| Ndjenjë e këndshme: | [illegible] |
| Gjendje e lartë disponimi: | [illegible] |
| Shumë: | [illegible] |
| Gëlltitja e tabletës: | [illegible] |
| Marrja me hundë: | [illegible] |
| A je nën ndikim: | A je [illegible] |
| Që nuk është nën ndikim: | [illegible], STR, [illegible] |

# KOKAINA



Të gjitha emërtimet dhe shkurtesat që kanë të bëjnë me Kokainën

| | |
|---|---|
| Kokaina: | [illegible] |
| Mënyra e përdorimit: | [illegible] |
| Që nënkupton posedimin: | [illegible] |
| Ndikimi ose efekti: | [illegible] |
| Ndikim rrënqethës: | [illegible] |
| Sasia e përdorimit: | [illegible] |
| Mjet për marrje me hundë (fyshti): | [illegible] |
| Që e përshkruan gjendjen e mirë shpirtërore: | High |
| Shitësi, Poseduesi: | [illegible] |

# HEROINA



Të gjitha emërtimet dhe shkurtesat që kanë të bëjnë me Heroinën

Heroinë:

Ndikimi ose efekti:

Krizat e Abstinencës:

Që nënkupton varësinë:

Shiringë:

Overdozë:

Që është në trajtim:

Që nuk e përdor një kohë:

Që nënkupton përdorimin e heroinës:

Që nënkupoton blerjen:

Doza më e vogël e heroinës:

Pëgatitja për përdorim:

Që nënkupton shitjen(sa e ka çmimin)




## Të gjitha emërtimet dhe shkurtesat që kanë të bëjnë me SHPK-në

| | |
|---|---|
| ShPK-ia: | [illegible] |
| Pistoleta: | [illegible] |
| Vjedhje ose grabitje: | [illegible] |
| Që nënkupton largimin e gjërave jo legale: | [illegible] |
| Që nënkupton mos përdorimin e gjesteve për tu vërejtur nga policia: | [illegible] |
| Që është falë (pa pagesë): | [illegible] |
| Që nënkupton vjedhje të fshehur (pa u vërejt): | [illegible] |
| Që nuk e përdor një kohë: | [illegible] |
| Para (monedhë): | [illegible] |
| Kilogram: | [illegible] |
| Doza ma e vogel e heroinës: | [illegible] |

Ky doracak është përpiluar dhe përgatitur nga stafi i ,,Labirintit'':

Safet Blakaj, Defektolog
Arife Vesealaj, Psikologe

Dafina Muçaj, Psikologe
Rexhë Ahmetaj, Peer Educator ( Dizajn )
Arsim Murtezi, Peer Educator

Një falendërim i veçantë për këshillat dhe sugjerimet :
Dr. Milazim Gjocaj, Dren Rexha, Ardian Klaiqi dhe Skënder Safqiu.

Botimi i këtij manauali u mundësua nga "UNICEF" Prishtinë

